# 10 FAKTE QË ZBARDHIN KONTRIBUTIN E PEJGAMEBRIT (ALEJHIS SALATU VES SELAM) PËR NJERËZIMIN

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Adil b. Alij esh Shiddijj

**Përktheu:** Sedat Islami

**Rishikoi:** Driton Lekaj

2014 - 1435

IslamHouse.com

# ﴿ عشر إضاءات حول ما قدمه النبي محمد صلى الله عليه وسلم للبشرية ﴾

« باللغة الألبانية »

عادل بن علي الشدي

ترجمة: سدات إسلامي

مراجعة: دريتون ليكاي

2014 - 1435

IslamHouse.com

# 10 FAKTE QË ZBARDHIN KONTRIBUTIN E PEJGAMEBRIT, ALEJHIS SALATU VES SELAM PËR NJERËZIMIN

---

**Hyrje**

Falënderimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve, ndërsa paqja dhe bekimet qofshin mbi vulën e profetëve, Muhammedin, familjen, shokët dhe pasuesit e tij!

Jomyslimanë të shumtë nga e gjithë bota, e veçanërisht nga perëndimi, pas shtrembërimit të qëllimshëm të figurës dhe personalitetit të Profetit Muhammed, [alejhis salatu ves salam], në mediet e tyre, pyesin për kontributin dhe angazhimin e tij për njerëzimin.

Duke u nisur nga pozita dhe përgjegjësitë që marrim nga implementimi i Programit Ndërkombëtar për Njoftim me Profetin e Mëshirës, konsideroj se e kemi

për obligim të ofrojmë përgjigje për pyetjen në fjalë, ani pse jo në mënyrë të detajuar.

Në vijim, do të prezantojmë një rezyme të shkurtër të asaj që Profeti Muhammed, [alejhis salatu ves salam] bëri për botën në tërësi, dhe këtë në pikat në vijim:

**1.**

Muhammedi, [alejhis salatu ves salam], arriti -nëpërmjet shpalljes hyjnore- të nxjerrë njerëzimin nga adhurimi i njerëzve në adhurimin për Zotin e njerëzve. Padyshim, ky është nderimi më i madh që i është bërë njeriut.

**2.**

Muhammedi, [alejhis salatu ves salam], po kështu me shpalljen hyjnore, çliroi mendjen e njeriut nga nënshtrim

i ndaj besëtytnive dhe mashtrimeve, si dhe varësia ndaj idhujve dhe adhurimeve të kota. Ai arriti po kështu ta largoj mendjen nga vërtetimi i ideve dhe bindjeve të kota, sikur ajo se -kinse- Zoti ka djalë dhe se ka

sakrifikuar me të pa asnjë faj të tij për të liruar njerëzimin nga mëkati.

**3.**

Muhammedi, [alejhis salatu ves salam], vuri themelet e tolerancës ndërnjerëzore, kuptohet në përputhje dhe pajtim me fjalën e Zotit, se ***"Nuk ka dhunë në fe!"*** Pejgamberi, [alejhis salatu ves selam] sqaroi të drejtat e jobesimtarëve që nuk janë në luftë me muslimanët dhe foli për sigurinë e tyre si dhe sigurinë e familjeve, nderit dhe pasurive të tyre. Edhe sot e këtaj dite në vendet islame jetojnë lirshëm dhe qetë shumë jomyslimanë, derisa në Spanjë, Gjyqet e Inkuizicionit punuan në drejtim të shfarosjes së muslimanëve dhe spastrimit etnik të Spanjës nga ata që nuk kishin kulturë perendimore.

**4.**

Muhammedi, [alejhis salatu ves selam] ishte mëshirë për mbarë botët, për të gjithë njerëzit, pa dallim feje. Madje, ishte i mëshirshëm edhe me shpezë dhe kafshë

duke ndaluar dëmtimin e qëllimshëm të tyre apo mundimin e tyre.

**5.**

Pejgamberi, [alejhis salatu ves selam] ofroi një imazh respektues dhe vlerësues për të gjithë profetët paraprak, Ibrahimin, Musanë, Isanë, [alejhimus selam], madje i shpalli Allahu i Madhëruar në Kur'an se përgënjeshtrimi i vetëm njërit prej tyre, nënkupton përgënjeshtrimin e të gjithëve. Të gjithë profetët [alejhimus selam] janë vëllezër që kanë hise në thirrjen në Njëshmërinë e Allahut të Madhëruar.

**6.**

Pejgamberi, [alejhis salatu ves selam] doli në mbrojtje të të drejtave të njerëzve, pavarësisht gjinisë, moshës, statusit shoqëror dhe standardit jetësor. Ai [alejhis salatu ves selam] miratoi një sërë ligjesh dhe rregullash përkitazi me të drejtat e njeriut, dhe sigurisht, Hutbeja Lamtumirëse, është vetëm një nga faktet e shumta që flasin për shenjtërinë e nderit, gjakut, pasurisë. Kuptohet, këto parime profetike apo

kjo kartë profetike e të drejtave të njeriut që botes i qe kumtuar nga vet ai vetëm pak muaj para se të vdiste, paraprìu kartat tjera të të drejtave, si p.sh. Karta e Madhe e Lirive ose Magna Carta Libertatum e miratuar në vitin 1215, Deklaratën e të Drejtave të miratuar në vitin 1628, Ligjin për liritë personale të vitit 1679, Deklaratën e Pavarësisë së SHBA-ve më 1776, Kartën e të Drejtave njerëzore dhe qytetare të vitit 1789 si dhe Deklaratën botërore të të drejtave të njeriut të miratuar më 1948.

**7.**

Muhammedi, [alejhis salatu ves selam] moralit i kushtoi rëndësi të madhe në jetën e njeriut. Ai punoi në drejtim të  kultivimit dhe ruajtjes së tyre, si sinqeriteti, përmbushja e premtimeve, ndershmëria.  Po kështu punoi në drejtim të forcimit të lidhjeve shoqërore, si respekti për prindër dhe mbajtja e lidhjeve farefisnore, duke i zbatuar në praktike. Po kështu, përderisa ftoi dhe praktikoi këto norma mirësjelljeje, kërcënoi për moralin dhe cilësitë e urryera, si gënjeshtra, tradhtia, zilia,

prostitucioni, arroganca ndaj prindërve, duke trajtuar edhe problemet që rrjedhin prej tyre.

**8.**

Muhammedi, alejhi's selam, [alejhis salatu ves selam] ftoi në meditim dhe hulumtim në gjithësi për të përfituar dije dhe njohuri, duke e llogaritur këtë madje si diç për të cilën shpërblehesh. Këto parime miratoheshin në kohën kur dijetarët dhe shkencëtarët përjetonin tmerrin në kulturat dhe fetë tjera, duke përfunduar në rastin më të mirë në burg dhe në rastin më të keq me varje, mbytje apo djegie gjer në vdekje.

**9.**

Muhammedi, alejhi's selam, [alejhis salatu ves selam] solli –prej Allahut të Madhëruar- fenë, e cila përputhet me natyrën e njeriut, kujdeset për nevojat shpirtërore dhe fizike të tij, bën balancim ndërmjet punës për dynja dhe asaj për ahiret. Është një fe, e cila disiplinon instinktet dhe dëshirat e njeriut duke mos i anuluar ato, siç bënë të tjerët në fetë tjera, që sollën ligje

dhe norma që bien në kundërshtim me natyrshmërinë e njeriut dhe privuan adhuruesit nga dëshira për martesë. Po kështu i ftuan ata që të mos reagojnë nga dhunës dhe agresionit që ushtrohet ndaj tyre, gjëra këto që ndikuan në largimin total të tyre nga ajo fe, duke parapëlqyer dhe zgjedhur jetën materiale, e cila interesohet vetëm për përmbushjen e kërkesave të trupit (epshit) larg çdo ndikimi nga jeta shpirtërore.

**10.**

Pejgamberi, [alejhis salatu ves salam] solli shembullin më të mirë dhe më të përkryer të vëllazërisë njerëzore, duke lajmëruar se asnjë racë a lloj nuk ka vlerë ndaj tjetrit. Që të gjithë janë të barabartë në krijimtari, të drejta dhe obligime, ndërsa vlerësimi i tyre bëhet vetëm në bazë të besimit dhe devotshmërisë. Muhammedi, alejhi's selam, [alejhis salatu ves salam] ua dha mundësinë joarabëve që t’i shërbejnë kësaj feje, si Suhejbi bizantinas, Bilali etiopian, Selmani persian, etj.

Përfundim

Të gjitha këto dhjetë pika kanë nevojë për shtjellime dhe detaje tjera si dhe për përmendjen e argumenteve përkatëse. Po kështu, mundi dhe kontributi i Pejgamberit, [alejhis salatu ves salam] për njerëzimin nuk kufizohet vetëm në këto dhjetë pika, vetëm se natyra e punimit nuk na lejon për më shumë zgjerim.

Të gjithë ata që janë kureshtarë për të ditur më shumë për Pejgamberin, [alejhis salatu ves salam] le t'i referohen ueb-sajtit zyrtar të Programit Ndërkombëtar për Njoftim me Profetin e Mëshirës, http//:www.mercyprophet.com

*Paqja dhe mëshira qofshin mbi Muhammedin, familjen, shokët dhe të gjithë pasuesit e tij!*